

# Qendra e Krishterë Shqiptare

# SHKOLLA E SË DIELËS



## Tregime nga Dhiata e Vjetër

### Jozefi – vëllezërit e urrejnë

Zanafilla 37:1-23

**Viti 1 - Tregimi 24**

**Nahumi 1:7**

Zoti është i mirë, është një fortesë në ditën e fatkeqësisë.



Jozefi kishte dhjetë vëllezër që ishin më të rritur, një vëlla më të vogël si dhe të paktën një motër. Vëllezërit më të mëdhenj ishin barinj. Shpesh, ata rrinin larg shtëpisë për kohë të gjatë, se çonin bagëtinë pranë kullotave dhe burimeve të ujit. Disa herë ata silleshin shumë keq dhe Jozefi ia tregonte babait veprimet e tyre të këqija.



Sa djem ishin gjithsej në familje?

Ngjyrose përgjigjen me të kuqe



10 11 12



Meqenëse Jakobi e donte shumë Jozefin, i dha një mantel të bukur me shumë ngjyra. Vëllezërit më të mëdhenj të Jozefit e kishin zili. Në fakt, e urrenin! Jozefi shikonte ëndrra të pazakonta. Në ëndrrën e parë, ata ishin duke lidhur duajt. Befas, kalliri i Jozefit u ngrit lart dhe kallinjtë e tjerë u përkulën para tij. Vëllezërit e Jozefit ishin të sigurtë se ëndrra kishte kuptimin se një ditë Jozefi do të sundonte mbi ta. Për shkak të ëndrrave të tij, vëllezërit e urrenin edhe më shumë Jozefin. Një ëndërr tjetër ishte për diellin, hënën dhe njëmbëdhjetë yje. Në ëndërr, të gjithë i përuleshin Jozefit. Madje edhe vetë babai i Jozefit u mërzit, kur i treguan ëndrrën. Ai i bërtiti Jozefit: “Mos pret që edhe unë dhe nëna jote dhe vëllezërit të përulemi një ditë para teje?







3

3

**Plotëso shkronjat që mungojnë në përgjigjet e këtyre pyetjeve.**

Kalliri i kujt qëndronte drejt?

_   _ _ _ _ _ _ _

Kallinjtë e kujt u përkulën?

_ _   _ _ _ _ _ _ _ _ _ _ _ _

4

Kush ishin 11 yjet?

_ _ _ _ _ _ _ _ _ _ _ _ _   _   _ _ _ _






Një ditë, babai i tha Jozefit të shkonte të shikonte si ishin vëllezërit, të cilët kishin shkuar me kilometra larg, për t'u kujdesur për bagëtitë. Jozefi ishte shumë i gëzuar, që t'ia plotësonte dëshirën babait dhe u nis. Vëllezërit e panë që larg. Para se ai të mbërrinte, ata thurën një plan për ta vrarë. "Po na vjen ëndërrimtari!" thanë ata. "Le ta vrasim e t'ia hedhim trupin në ndonjë gropë dhe të themi se do e ketë ngrënë ndonjë kafshë e egër. Le t'i shohim pastaj ëndrrat e tij!" Një nga vëllezërit, i quajtur Ruben, tha se nuk duhej ta vrisnin, ndaj vetëm sa i morën mantelin e bukur dhe e hodhën në një gropë të thellë.



3






**A mund të gjeni 10 gabime dhe një mi në këtë figurë?**

4



| | |
|---|---|
| MANTEL | HËNA |
| NGJYRA | NËNA |
| ËNDRRA | GROPË |
| BABAI | RUBEN |
| URREJ | KALLINJ |
| JAKOBI | DELE |
| XHELOZË | BARINJ |
| JOZEFI | YJE |
| DESHI | DIELLI |

| | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| N | E | B | U | R | B | A | B | A | I | M |
| E | R | T | Y | U | G | R | O | P | Ë | A |
| I | A | O | P | E | A | R | Y | J | G | N |
| A | N | S | J | D | F | D | G | E | K | T |
| K | Ë | Y | J | O | N | N | H | R | A | E |
| X | H | E | L | O | Z | Ë | L | R | L | L |
| D | I | E | L | L | I | E | N | U | L | E |
| J | A | K | O | B | I | Ë | F | A | I | D |
| Ë | H | J | K | D | E | S | H | I | N | Ë |
| L | C | Ë | V | B | A | R | I | N | J | B |

4

EMËR:
DATË:

SHUMA E PIKËVE /20